# Një vështrim real martesës me ithtare të Librit

﴾ نظرة واقعية للزواج من الكتابيات ﴿

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431



***Pyetja:*** A i lejohet një myslimani martesa me një grua krishtere apo çifute sikurse që është martuar i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem)?

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ..

I Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nuk është martuar me Marijen koptise, mirëpo ajo ka qenë robëreshë e tij. Atë ia ka dhuruar Mukavkisi – sunduesi i Egjiptit dhe atë pas marrëveshjes së Hudejbijes.

Me robëreshën mund të ketë marrëdhënie intime edhe nëse nuk është myslimane sepse ajo është pronë e tij, e Allahu i lartësuar lejimin e robëreshave nuk e ka kushtëzuar me islam. Allahu i lartësuar thotë: *"Dhe ata të cilët e ruajnë nderin e vet (sa i përket jetës intime). Me përjashtim ndaj grave të veta (me kurorë) dhe ndaj atyre (robëreshave) që i kanë në pronësinë e vet, për të cilat nuk janë të qortuar."* (El Muminun: 5-6)

Ndërsa martesa me krishtere apo çifute është e lejuar me citat nga Kurani dhe atë me fjalën e Allahut të lartësuar: *"Sot u lejuan për ju ushqimet e mira, edhe ushqimet (të therurat) e ithtarëve të Librit janë të lejuara (hallall) për ju, edhe ushqimet (të therurat) tuaja janë të lejuara për ta (u janë lejuar). Gratë e ndershme besimtare dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri para jush, kur atyre u jepni pjesën e caktuar të kurorës, por duke pasur për qëllim martesën, e jo imoralitetin dhe jo si dashnore ilegale. E kush mohon (tradhton) besimin, ai ka asgjësuar veprën e vet dhe ai në botën tjetër është prej të shkatërruarve."* (El Maide:5)

Ibn Kajjimi ka thënë: "Lejohet martesa me ithtare të Librit me ajet të Kuranit. Allahu i lartësuar thotë: *"Gratë e ndershme besimtare dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri para jush"* Me "Muhsanat" ka për qëllim gratë e ndershme. Ndërsa

"El Muhsanat El Muharremat" në kaptinën En Nisa ato janë të martuarat. Një mendim tjetër thotë se: "El Muhsanat" të cilat janë lejuar janë gratë e lira (jo robëresha) për këtë nuk lejohet martesa me robëreshat që janë ithtare të Librit. Por, më i saktë është mendimi i parë për këto arsye. - *Dhe i ka përmendur.*

Qëllimi është se: Allahu i ka lejuar për ne gratë e ndershme prej ithtarëve të Librit dhe martesën me to e kanë vepruar shokët e Pejgamberit tonë (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Uthmani është martuar me krishtere, Talha b. Ubejdil-lah është martuar me krishtere dhe Hudhejfe është martuar me çifute.

*Abdullah b. Ahmed b. Hanbel ka thënë: " E kam pyetur babin tim për muslimanin i cili martohet me krishtere apo çifute? Ai më ka thënë: Nuk më pëlqen ta bëjë këtë por, nëse e bën veçse e kanë bërë këtë disa nga shokët e Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).*[1]

Ne edhe pse themi se është e lejuar dhe nuk dyshojmë në këtë për shkak të citatit të qartë rreth kësaj mirëpo, ne nuk e preferojmë të martohet muslimani me ithtare të Librit, për disa arsye:

E para: Prej kushteve të lejimit të martesës është të jetë e ndershme e të rralla janë të ndershmet në aso ambiente.

E dyta: Prej kushteve të martesës me ithtare të Librit është që përgjegjësia t'i takojë muslimanit. Por, realiteti në këtë kohë është se kush martohet nga një vend i mosbesimtarëve, atëherë ai martohet sipas ligjeve të tyre. Ata i zbatojnë nenet e ligjeve të tyre dhe në to ka zullum dhe padrejtësi të shumtë dhe nuk ia pohojnë përgjegjësinë e muslimanit ndaj gruas dhe fëmijëve të saj. Nëse gruaja hidhërohet me burrin e saj e shkatërron familjen dhe i përvetëson fëmijët me forcën e ligjeve në vendin e saj si dhe me ndihmën e ambasadave në të gjitha vendet, e nuk është për t'u habitur dobësia dhe paaftësia në përballjen me ato shtete dhe ambasadat e tyre në shtetet islame.

---

[1] "Ahkamu Ehlidh Dhimmeh" 2/794-795.

E treta: I Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) na ka nxitur të martohemi me muslimanet që janë fetare, e nëse një muslimane dëshmon se Allahu është Një por, nuk është fetare dhe e moralshme, atëherë nuk nxitet të martohet me të, sepse martesa nuk është vetëm kënaqësia me anë të marrëdhënieve intime por, përmban edhe kujdesin ndaj të drejtave të Allahut dhe të drejtave të burrit si dhe ruajtjen e familjes, nderit dhe pasurisë së tij si dhe edukimin e fëmijëve të tij. E ai që martohet me ithtare të Librit si do të sigurohet për fëmijët e tij se ajo do t'i edukoj në fenë islame dhe respekt ndaj Allahut, kur ai i lë mes kësaj nëne e cila nuk i beson Allahut të lartësuar dhe i shoqëron në adhurimin ndaj Tij idhuj?

Pra, edhe pse themi se është e lejuar martesa me ithtare të Librit megjithatë nuk preferohet dhe as nuk këshillohet një gjë e tillë për shkak të pasojave që i ka. Muslimani i mençur duhet të zgjedhë ku e hedh farën e tij dhe të shikojë drejt të ardhmes për gjendjen e fëmijëve të tij dhe fesë së tyre dhe të mos ta verbëron nga ky vështrim i ndërgjegjshëm ndonjë stuhi e epshit apo ndonjë interes i shpejtë i kësaj bote apo ndonjë bukuri e jashtme mashtruese dhe vërtet bukuri është bukuria e fesë dhe moralit.

Dhe le ta dinë se nëse e lë këtë martesë për të kërkuar diç më të mirë për fenë e tij dhe fenë e fëmijëve të tij, atëherë Allahu i lartësuar do t'ia zëvendësojë me më të mirë pasi që: *"Ai që lë diç për Allahun, Allahu do t'ia zëvendësojë atë me më të mirë"* sikurse që na ka lajmëruar për këtë i sinqerti dhe besniku i cili nuk flet nga epshi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Allahu është që jep sukses dhe udhëzon në rrugë të drejtë.

*E Allahu e dinë më së miri.*